# Një krishtere pyet për ditëlindjen e Pejgamberit (sal-lAllahu alejhi ue sel-lem) dhe cila është rëndësia e saj për myslimanët

﴿ نصرانية تسأل عن يوم مولد النبي صلى الله عليه وسلم وما هي أهميّته للمسلمين ﴾

[ Shqip – Albanian – ألباني ]

Muhamed Salih El Munexhid

**Përktheu :** Driton Lekaj

2010 - 1431

islamhouse.com

# ﴿ نصرانية تسأل عن يوم مولد النبي صلى الله عليه وسلم وما هي أهميّته للمسلمين ﴾

« باللغة الألبانية »

محمد صالح المنجد

ترجمة: دريتون ليكاي

2010 - 1431

islamhouse.com

***Pyetja:*** Cila është rëndësia e ditës në të cilën ka lindur Pejgamberi (sal-lAllahu alejhi ue sel-lem) si dhe kur dhe si festohet kjo ditë?

***Përgjigja:***

Falënderimi i takon Allahut ...

***Së pari:*** Muhamedi (sal-lAllahu alejhi ue sel-lem) është i dërguari i Allahut te të gjithë njerëzit. Allahu përmes tij i ka shpëtuar njerëzit nga errësirat në dritë si dhe i ka larguar nga devijimi në udhëzim dhe rrugë të drejtë. Shpresoj që kjo pyetje të jetë fillim i një hulumtimi më të gjerë rreth Islamit dhe një përpjekje për të njohur dhe lexuar më shumë rreth tij.

Përpiqu të gjesh një përkthim të Kuranit ashtu që të dish më tepër rreth kësaj feje të pastër. E nuk ka dyshim se gëzimi do të shumëfishohej nëse do të bëheshe motër e jona në Islam, me pranimin e Islamit.

***E dyta:*** Adhurimet (ibadetet) në Islam bazohen mbi një themel të madh dhe ai është se: Nuk lejohet të adhurohet Allahu vetëm se me atë që e ka ligjësuar Ai - qoftë i lartësuar - në librin e Tij dhe asaj me të cilën erdhi i Dërguari i Tij (sal-lAllahu aljehi ue sel-lem). Ai që e adhuron Allahun e lartësuar me diç që nuk ka urdhëruar Allahu i lartësuar apo i Dërguari i Tij, atëherë Allahu i lartësuar nuk e pranon atë vepër prej tij. Për këtë na ka lajmëruar edhe Pejgamberi (sal-lAllahu alejhi ue sel-lem). Aisheja (Allahu qoftë i kënaqur me të) ka thënë: I Dërguari i Allahut (paqja dhe mëshira e Allahut qofshin mbi të) thotë: *"Kush shpikë në fenë tonë diçka që nuk është prej saj, ajo i refuzohet atij."*[1]

E në mesin e këtyre adhurimeve bëjnë pjesë edhe festat. Allahu i lartësuar na i ka ligjësuar dy festa të cilat i festojmë dhe nuk lejohet festimi i festave të tjera.

Për sa i përket festimit të ditës kur ka lindur Pejgamberi (sal-lAllahu alejhi ue sel-lem) në të, ajo që duhet ditur është se

---

[1] Buhariu me nr: 2499

Pejgamberi (sal-lAllahu alejhi ue sel-lem) nuk na ka thirrur ta festojmë këtë ditë dhe as që ai vetë e ka festuar atë e kësisoj kanë vepruar edhe shokët e tij (Allahu qoftë i kënaqur me ta). Ata e kanë dashur atë më shumë se ne megjithatë nuk e kanë festuar atë ditë. Për këtë ne nuk e festojmë këtë ditë në shenjë pasimi ndaj fjalës së Allahut, i Cili na ka urdhëruar t'i pasojmë urdhrat e Pejgamberit të Tij. Allahu i lartësuar thotë:

*"Çka t'ju jep Pejgamberi, atë merrni e çka t'ju ndalojë, përmbajuni dhe kini frikë Allahun, se All-llahu është ndëshkues i ashpër."* (El Hashr: 7) dhe Pejgamberi (sal-lAllahu alejhi ue sel-lem) ka thënë:

*"Përmbajuni synetit tim dhe synetit të udhëheqësve të drejtë dhe të udhëzuar pas meje. Mbajuni për të dhe kapeni atë me dhëmballa - fortë. Keni kujdes nga bidatet (risitë në fe) sepse çdo risi është bidat dhe çdo bidat dërgon në zjarr."*[2]

Tregues i dashurisë ndaj të Dërguarit të Allahut (sal-lAllahu alejhi ue sel-lem) është pasimi i tij në çdo gjë që e ka urdhëruar apo ka ndaluar prej saj. E prej dashurisë ndaj tij është edhe pasimi i tij në mos festimin e ditës në të cilën ka lindur në të.

Ai që dëshiron ta madhëron ditën në të cilën ka lindur i Dërguari i Allahut (sal-lAllahu alejhi ue sel-lem), atëherë duhet t'i përmbahet zëvendësimit të ligjshëm e që është agjërimi i ditës së hënë. Ky agjërim nuk është i veçantë me datën e lindjes por, përfshinë çdo të hënë.

Ebu Katadete (Allahu qoftë i kënaqur me të) tregon se Pejgamberi është pyetur për agjërimin e ditës së hënë? E ai ka thënë:

"*Në këtë ditë kam lindur dhe në këtë ditë më ka zbritur shpallja."*[3]

Ndërsa në ditën e enjte veprat ngritën te Allahu dhe eksponohen para Tij.

---

[2] Transmeton Ebu Davudi me nr: 3991 dhe Shejh Albani e konsideron të saktë në librin e tij: "Sahih Ebi Davud" me nr: 3851.

[3] Muslimi me nr: 1978

***Si rezyme:*** Festimin e ditëlindjes së tij nuk e ka ligjësuar Allahu i lartësuar e as nuk e ka ligjësuar i Dërguari i Allahut (sal-lAllahu alejhi ue sel-lem), për këtë nuk lejohet që myslimanët ta festojnë datëlindjen e tij (mevludin) në shenjë respekti ndaj urdhrit të Allahut dhe të Dërguarit të Tij (sal-lAllahu alejhi ue sel-lem).

E lusim Allahun të udhëzon ty në rrugë të drejtë. E Allahu i lartësuar e dinë më së miri.